Seid ibn Alij ibn Vehf El-Kahtani

# AGJËRIMI

## Namazi i natës dhe i teravive

NuN
Shkup
1431/2010

Titulli i plotë: Agjërimi, namazi i natës dhe i teravive

Autor: Seid ibn Alij ibn Vehf El-Kahtani
Përktheu: Nexhat Ceka

Redaktura profesionale: Muharrem Ismaili
Redaktura gjuhësore: Roald A. Hysa
Përgatitja kompjuterike: Muhamed Bajrami
Botues: Agim Bekiri

Shtëpia Botuese “NuN”

Katalogizimi për këtë publikim mund të gjendet në bibliotekat kombëtare dhe universitare në Shkup, Prishtinë dhe Tiranë.

# VLERAT E AGJËRIMIT

## Hyrje

Falënderimi i takon Allahut, Atë e falënderojmë dhe vetëm prej Tij ndihmë dhe falje kërkojmë, kërkojmë mbrojtje nga Allahu prej të këqijave të vetvetes dhe veprave tona, atë që udhëzon Allahu s'ka kush që e devijon dhe atë që devijon Allahu nuk ka kush që e udhëzon, dëshmoj se nuk ka të adhuruar me të drejtë veç Allahut dhe se Muhamedi është rob dhe i Dërguari i Tij, salavatet e Allahut qofshin mbi të, familjen e tij, shokët e tij dhe të gjithë ata që e ndjekin rrugën e Tij deri në Ditën e Gjykimit, Lësho mëshirë dhe shpëtoji ata. Ema ba'd (e në vijim):

Në këtë broshurë të shkurtër kam shkruar për vlerat e agjërimit, ku kam sqaruar kuptimin e agjërimit në aspektin gjuhësor dhe atë sheriatik-fetar, pastaj vlerat e agjërimit dhe veçoritë e tij, dobitë e agjërimit dhe mirësitë e tij, vlera e muajit të ramazanit, agjërimi gjatë këtij muaji, falja gjatë tij, veçoritë e tij dhe të gjitha këto me argumentet përkatëse.

E lus Allahun që ta bëjë këtë vepër të vogël të bereqetshme, të sinqertë vetëm për Allahun, dhe që të më bëjë dobi kjo vepër gjatë jetës dhe pas vdekjes sime, e t'i bëjë dobi çdo lexuesi. Allahu është Ai, të cilit i lutemi, më Bujarit në shpresë ndaj Tij, Ai na mjafton neve dhe tek Ai mbështetemi, nuk ka lëvizje e as forcë përveç se me Allahun, më të Lartin, më të Madhin, salavatet, selamet dhe bekimet e Allahut qofshin mbi robin dhe të Dërguarin e Tij besnikun në shpalljen e Tij, dhe krijesa më e mirë ndaj të gjithë krijesave të tjera, i dërguari ynë Muhamedi, biri i Abdullahut, mbi familjen, shokët, ndjekësit e tij të mirë deri në Ditën e Gjykimit.

Ebu Abdurahman
Seid Ibn Ali Ibn Vehf El-Kahtani
E mbaroi natën e enjte me 26.5.1427 Hixhri

# Një: Kuptimi i agjërimit në teminologjinë gjuhësore dhe fetare

**1- Kuptimi gjuhësor i agjërimit**

"Esaum" apo "Sijam" - në gjuhën arabe do të thonë: abstenim nga çdo gjë, thuhet "Same nehar" – abstenoi dielli, d.m.th. kur perëndon dielli. Allahu thotë për Merjemen, paqa e Allahut qoftë mbi të:

"***Unë jam zotuar në të Gjithëmëshirshmin se do të abstenoj***."[1]

Pra, nga të folurit, këto fjalë Merjemja i ka thënë në kontekstin e të folurit, ky është komentimi i fjalës së Allahut:

"Dhe nuk do ti flas sot asnjë njeriu."[2]

Poeti En-Abigatu Edh-ibjani ka thënë:

*Qëndron kali i abstenuar apo jo*
*Në mejdan të luftës vrapon e nuk ndalet*

"Sijam" është infinitiv i "Same, jesumu, saumen, sijamen"

**2 - Agjërimi në kuptimin e terminologjisë islame**: Është thënë për të, se është abstenim

[1] Merjem, 26.

[2] Po aty

nga diçka e caktuar, gjegjësisht abstenim nga të ngrënit, të pirit, si dhe marrëdhënieve intime prej mëngjesit deri në perëndim të diellit, me nijet.

Po ashtu është thënë: Është abstenim prej disa gjërave të caktuara në kohë të caktuara.

Po ashtu është thënë: Abstenim i veçantë në kohë të caktuar, në mënyrë të caktuar, nga gjëra të caktuara.

Është thënë: Abstenim nga ushqimi në mënyrë të caktuar.

Është thënë: Abstenim me nijet nga ushqimi dhe marrëdhëniet intime në kohë të caktuar, nga persona të caktuar.

Është thënë gjithashtu: Abstenim nga të ngrënit dhe të pirit dhe marrëdhënieve intime në suaza të sheriatit (ligjit islam) gjatë ditës, në mënyrë legjislative.

**Përkufizimi më i saktë** i agjërimit në aspektin islam është: Adhurim për Allahun, duke u larguar me nijet nga ngrënia, pirja dhe gjërat e tjera, të cilat e prishin agjërimin, nga agimi i dytë (imsak) deri në perëndim të diellit, nga persona të caktuar, me kushte të caktuara.[3]

[3] Shiko: Sherh-mumti, Ibn Uthejmini 6/310.

## Dy: Vlera e agjërimit dhe veçoritë e tij

Agjërimi në Islam ka vlera të mëdha dhe dallohet nga veçori të ndryshme, ku prej tyre do të përmendim disa, si në vijim:

**1 - Agjërimi është një vepër për të cilën Allahu premton falje mëkatesh (magfiret) dhe shpërblim të madh.** Allahu thotë: "***Nuk ka dyshim se për myslimanët, besimtarët e besimtaret, adhuruesit e adhurueset, të sinqertit dhe të sinqertat, durimtarët dhe durimtaret, të përvuajturit dhe të përvuajturat, sadakadhënësit dhe sadakadhënëset, agjëruesit dhe agjërueset, ruajtësit e nderit dhe ruajtëset e nderit, shumë përmendësit e Allahut e shumë përmendëset e Allahut, Allahu ka përgatitur falje*** (mëkatesh) dhe ***shpërblim të madh.***"(Ahzab, 35).

**2 - Agjërimi është gjëja më e mirë për muslimanin, sikur ta dite ai këtë çështje!** Sepse Allahu thotë: "(Jeni të detyruar për) ***Ditë të caktuara, e kush është i sëmurë prej jush ose është në udhëtim*** (e nuk agjëroi), ***atëherë ai*** (le të agjërojë) ***më vonë aq ditë. E ata që i rëndon ai*** (nuk mund të agjërojnë), ***janë të detyruar për kompensim, ushqim*** (ditor), ***i një të varfëri ai që nga vullneti jep më tepër, ajo***

***është aq më mirë për te. Mirëpo, po qe se dini agjërimi është më i mirë për ju.***"(Bekare,184).

**3 - Agjërimi është një nga shkaqet e arritjes së devotshmërisë** , sepse Allahu thotë:" ***O ju që besuat, agjërimi ju është bërë detyrim sikurse që ishte detyrim edhe i atyre që ishin para jush, kështu që të bëheni të devotshëm.***" (Bekare,183).

4 - **Agjërimi është mburojë, me të cilën mbrohet robi musliman nga zjarri i xhehenemit**, siç na përcjell Xhabiri radijallahu anhu, se Pejgamberi sal-Allahu alejhi ve selem ka thënë: "*Zoti ynë ka thënë:Agjërimi është mburojë, me anë të së cilës mbrohet robi nga zjarri* (i xehenemit), *agjërimi është i Imi dhe Unë shpërblej për të.*" Gjithashtu na përcjell Kab Ibn Uxhre radijallahu anhu dhe thotë: Më tha i Dërguari Allahut, sal-Allahu alejhi ve selem: "*Lus Allahun që të ruajë, o Ka'b Ibn Uxhre prej prijësve të cilët do të vijnë pas meje, kush shkon tek ata dhe iu beson gënjeshtrave të tyre dhe i ndihmon në padrejtësitë që bëjnë, ai nuk është nga unë dhe unë nuk jam i tij, dhe ky person nuk më gjen mua tek haudi[4], ndërsa ai i cili shkon tek ata apo duke mos shkuar nuk beson në gënjeshtrat e tyre, nuk i ndihmon në padrejtësi, ky është i imi dhe unë jam me të, ky per-*

---

[4] Lumë në xhenet, kush pi nga ai nuk etet asnjëherë.

*son më gjen mua tek haudi, o Ka'b Ibn Uxhre: namazi është argument, agjërimi mburojë si kalaja, kurse sadakaja i shlyen mëkatet siç e shuan uji zjarrin, O Ka'b Ibn Uxhre nuk hyn në xhenet një njeri që është rritur me haram, për të zjarri është shumë afër, O Ka'b Ibn Uxhre njerëzit kur zgjohen janë dy llojesh: e blen veten e tij dhe e liron atë, apo e shet veten e tij dhe e dënon atë."*[5]

Gjithashtu Osman Ibn Ebil-Asi radijallahu anhu thotë: E kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut sal-Allahu alejhi ve selem duke thënë: "*Agjërimi është mburojë, sikurse mburoja e ndonjërit prej jush në luftë.*" Pastaj Osmani vazhdon e thotë: Fjala e fundit me të cilën më këshilloi Pejgamberi sal-Allahu alejhi ve selem kur më dërgoi në Taif ishte:" *O Osman, mos e zgjat shumë namazin, sepse në xhemat pas teje ke pleq dhe nevojtarë.*" Në një transmetim tjetër:" *Agjërimi është mburojë prej zjarrit, sikurse mburoja e ndonjërit prej jush në luftë*."[6]

---

[5] Tirmidhiu, 614 Albani e ka bërë hadithin (të saktë) në sahihu Tirmidhi 1/336.

[6] Ahmedi në Musned 26/202, me numër 6273, klasifikuesit e musnedit të imam Ahmedit zinxhirin e këtij hadithi e kanë cilësuar të saktë 29/433 me numër 17902.

**5 - Agjërimi është fortifikatë, e cila të mbron nga zjarri (i xhehenemit),** siç na përcjell Ebu Hurejra radijallahu anhu, se Pejgamberi sal-Allahu alejhi ve selem ka thënë: “*Agjërimi është mburojë dhe fortifikatë, e cila të mbron nga zjarri.*”[7]

**6 - Agjërimi është mburojë që të mbron nga epshi**, na përcjell Abdullah Ibn Mesudi radijallahu anhu dhe thotë: Na ka thënë Pejgamberi sal-Allahu alejhi ve selem: “*O ju të rinj, kush ka mundësi prej jush të martohet* (ka epsh), *le të martohet, sepse kjo e ruan atë që të mos shikojë haram dhe ia ruan organin e tij më mirë, ndërsa ai që nuk ka mundësi të martohet, le të agjërojë, sepse kjo për të do të jetë mburojë* (që e mbron nga epshi)”.[8]

**7 - Ai që agjëron një ditë në rrugë të Allahut (xhihad), Allahu e largon zjarrin e xhehenemit prej atij personi 70 vjet**. Siç transmetohet në hadithin e Ebi Seid El-Hudriut radijallahu anhu, i cili thotë: E kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut sal-Allahu alejhi ve selem duke thë-

---

[7] Ahmedi 15/123 klasifikuesit e Musnedit të imam Ahmedit zinxhirin e këtij hadithi e kanë cilësuar të saktë. Albani e ka bërë hasen ligajrihi në Sahih tergib ve terhib 1/578.

[8] Mutefekun-alejhi.

në: “*Kush agjëron një ditë në rrugë të Allahut, me këtë Allahu e largon zjarrin e xhehenemit nga fytyra e këtij personi shtatëdhjetë vjeshta* (vjet).”[9]

**8 - Kush e agjëron një ditë në rrugë të Allahut, Allahu këtë person do ta largojë nga zjarri i xhehenemit aq sa është largësia ndërmjet tokës dhe qiellit**. Në hadithin e Umame El-Bahiliut radijallahu anhu qëndron se Pejgamberi sal-Allahu alejhi ve selem ka thënë:” *Kush e agjëron një ditë në rrugë të Allahut, Allahu xhele shanuhu do të vendosë ndërmjet tij dhe zjarrit të xhehenemit një hendek* (gropë), *aq sa është largësia ndërmjet tokës dhe qiellit.*”[10]

Imam Kurtubiu në lidhje me hadithin: “*Kush agjëron një ditë në rrugë të Allahut,…*” thotë: Kush agjëron me respekt ndaj Allahut, që do të thotë: duke synuar me atë vepër fytyrën e Allahut, mes të tjerash thuhet: se në rrugë të Allahut e ka kuptimin: xhihadi në rrugë të Allahut. Kurse Neveviu e komenton hadithin në këtë mënyrë: Në hadith tregohet vlera e agjërimit në rrugë të Allahut, atëherë kur agjërimi nuk të bën dëm, nuk ia humb forcën në

---

[9] Mutefekun-alejhi.

[10] Tirmidhiu me numër 1924, Albani thotë në Sahih sunen Tirmidhi 2/223 hadithi është i hasenu-sahih, shiko në Silsile ehadithu sahiha me numër 563.

luftë, nuk e dobëson luftën dhe qëllimet e saj, kurse fjala e Resulullahut sal-Allahu alejhi ve selem: "*E largon nga zjarri*" ka si qëllim, e ruan Allahu atë person nga zjarri, kurse shtatëdhjetë vjeshta në hadith ka si qëllim shtatëdhjetë vitet. E kam dëgjuar hoxhën tim Ibën Bazin, Allahu e mëshiroftë duke thënë: Disa dijetarë e kanë komentuar fjalën e Pejgamberit sal-Allahu alejhi ve selem: "*Në rrugë të Allahut*" në xhihad në rrugë të Allahut, dhe kjo vërehet qartë se është mendimi i autorit (e ka si qëllim Buhariun), në qoftë se agjërimi nuk e mundon atë, disa të tjerë kanë thënë: Fi Sebili-Lah e ka qëllimin: në respekt të urdhrave të Allahut në përgjithësi.

**9 - Agjërimi është porosi e Pejgamberit sal-Allahu alejhi ve selem, nuk ka përngjasues e as barazues**. Ebu Umame radijallahu anhu na përcjell dhe thotë: Thashë: O i Dërguari i Allahut (sal-Allahu alejhi ve selem) më trego një vepër, e cila do të më bëjë dobi,- më tha: "*Të këshilloj të agjërosh, sepse nuk ka asgjë të barabartë me të.*" Në disa transmetime të tjera qëndron: se Ebu Umameja e ka pyetur të Dërguarin e Allahut sal-Allahu alejhi ve selem: Cila vepër është më e mira? Tha: "*Të këshilloj të agjërosh, sepse nuk ka vepër që barazohet në*

*shpërblim me të.”* Në një transmetim tjetër qëndron, se Ebu Umame ka thënë: i thashë: O i Dërguari i Allahut më urdhëro të bëj ndonjë punë? Tha: “*Të këshilloj të agjërosh, sepse nuk ka diçka paralele me të.”*[11] Kurse Ibn Hibani përcjell në Sahihun e tij si në vijim: Ebu Umame thotë: i Dërguari i Allahut sal-Allahu alejhi ve selem përgatiti një ushtri, ndërsa unë iu afrova dhe i thashë: O i Dërguari i Allahut, lute Allahun për mua të vdes si shehid. Ai tha: “*O Allah, ruaji dhe pasuroji me plaçkë lufte,*” ne luftuam, u kthyem shëndoshë e mirë dhe fituam plaçkë, kështu në të njëjtën mënyre veproi tre herë, pastaj i thashë: O i Dërguari i Allahut kam ardhur tek ti tre herë radhazi, duke kërkuar që ta lutësh Allahun të vdes si shehid, kurse ti the: “*O Allah ruaji këta dhe pasuroji me plaçkë lufte.*” e ne u kthyem shëndoshë e mirë, dhe fituam plaçkë. O i Dërguari i Allahut më urdhëro me një vepër me anë të së cilës do të hyj në xhenet.- Ai tha: “*Të këshilloj të agjërosh, sepse nuk ka si ai.*” Pas kësaj në shtëpinë e Ebu Umames gjatë ditës nuk vërehej tym (zjarr), vetëm

---

[11] Nesaiu me numër 2220, 2221, 2222, 2223, ndërsa Albani të gjitha këto transmetime i ka bërë të vërteta 2/122, ndërsa në Silsile sahiha me numër 1934.

kur i vinte ndonjë mik, kur shihnin tym në shtëpinë e Ebu Umames gjatë ditës e dinin se i kanë ardhur miq.[12]

**10 - Agjërimi është shkak për të hyrë në xhenet nga dera Rejjan,** sepse Sehl Ibn Sadi radijallahu anhu thotë: I Dërguari i Allahut sal-Allahu alejhi ve selem ka thënë: "*Në xhenet është një derë që quhet Rejjan, prej së cilës hyn agjëruesit Ditën e Gjykimit, s'ka mundësi të hyjë askush në të përpos tyre. Do të thuhet: Ku janë agjëruesit? Do të çohen agjëruesit dhe nuk do të hyjë askush tjetër përpos tyre, e kur të hyjnë të gjithë mbyllet dhe askush më nuk mund të hyjë.*"[13] Në një transmetim tjetër qëndron:" *Xheneti ka tetë dyer, në të ka një derë, e cila e ka emrin Rejjan, në të nuk mund të hyjë askush përpos agjëruesve.*"[14] Ebu Hurejra radijallahu anhu përcjell, se Pejgamberi sal-Allahu alejhi ve selem ka thënë:" *Ai që shpenzon dy lloje pasurish në rrugën e Allahut do të thirret nga gjitha dyert e xhenetit: O rob i Allahut kjo është e mira jote, ai që është prej*

---

[12] Sahih ibn Hiban me numër 3425, Shuajb Arnauti thotë zinxhiri i këtij hadithi është në kushtet e Muslimit, po ashtu Albani e ka bërë hadithin të saktë në Sahih tergib ve terhib 1/580.

[13] Mutefekun-alejhi.

[14] Buhariu me numër 1152.

*namazlive thirret nga dera e namazit, ai që është nga muxhahedinët (luftëtarët) do të thirrën nga dera e xhihadit, ai që është nga agjëruesit do të thirret nga dera e Rejjanit, ai që është nga ata që japin sadaka, do të thirret nga dera e sadakasë."* - Atëherë Ebu Bekri tha: O i Dërguari i Allahut, nënë e babë i flijofsha për ty, nuk ka dëm për asnjë prej cilësdo derë që thirret, por a thirret ndonjëri nga të gjitha ato dyer? Tha:" *Po dhe shpresoj që ti të jesh një prej tyre."*[15] Në një transmetim tjetër të Buhariut qëndron: "*Kush shpenzon dy lloje pasurish në rrugë të Allahut, do ta thërrasin atë rojet e xhenetit, çdo roje në derën e tij i thotë: O filan urdhër..."*[16] Në një transmetim tjetër të Buhariut qëndron: "*Kush shpenzon dy lloje pasurish në rrugë të Allahut, prej çfarëdo lloji të pasurisë nga gjërat e tij në rrugë të Allahut..."*[17]

**11 - Agjërimi është njëra prej cilësive të para me anë të së cilës fitohet xheneti.** Ebu Hurejra na përcjell dhe thotë: I Dërguari i Allahut sal-Allahu alejhi ve selem ka thënë: "*Kush prej jush agjëron sot?"* Ebu Bekri tha: Unë! Tha: "*Kush prej jush sot e ka përcjellë një xhenaze?"* Ebu Bekri tha: Unë! Tha: "*Kush prej jush*

[15] Mutefekun-alejhi.

[16] Buhariu me numër 2841.

[17] Buhariu me numër 3666.

*sot e ka ushqyer një të varfër?"* Ebu Bekri tha: Unë. Tha: "Kush *prej jush sot e ka vizituar një të sëmurë?"* Ebu Bekri tha: Unë. Pejgamberi sal-Allahu alejhi ve selem tha:" *Kush i praktikon prej jush këto punë brenda një dite hyn në xhenet."*[18] Ndërsa teksti i Buhariut në Edebul Mufred është: "*Kush i bën këto gjëra brenda një dite do të hyjë në xhenet*."[19]

**12 - Agjërimi i shlyen mëkatet**. Hudhejfeja radijallahu anhu përcjell, se Pejgamberi s.a.v.s ka thënë: "*Sprovat të cilat i ndodhin njeriut në familje, pasuri, fëmijët dhe fqinjin e vet i shlyen: namazi, agjërimi, sadakaja, urdhërimi në të mirë dhe ndalimi nga e keqja."*[20] Kjo është një nga begatitë e mëdha nga Allahu xhele shanuhu, si shkak për faljen e mëkateve me anë të namazit, agjërimit, sadakasë, urdhërimit në të mirë dhe të ndaluarit nga e keqja, që nënkuptohet se besimtari është më se i nevojshëm, që t'i përvetësojë këto veti. Këtu në hadith ka si qëllim shlyerjen e mëkateve të vogla, kurse për mëkatet e mëdha duhet të pendohet sinqerisht,

[18] Muslimi me numër 1028
[19] Buhariu në Edebul mufred me numër 515, Albani e ka bërë hadithin sahih në Sahih Edebul mufred fq. 195.
[20] Mutefekun-alejhi.

me kushtet e teubes, të cilat i kanë saktësuar dijetarët.

**13 - Agjëruesit shpërblehen nga ana e Allahut pa llogari (pa kufij).**

**14 - Agjëruesi ka dy gëzime: njëra është në dynja kurse tjetra në ahiret.**

**15 - Aroma e gojës së agjëruesit tek Allahu është më e mirë se aroma e parfumit.** Për këto tre veçori të agjërimit aludojnë hadithet e Pejgamberit sal-Allahu alejhi ve selem. Një prej tyre është hadithi, të cilin e transmeton Ebu Hurejra radijallahu anhu, i cili thotë: I Dërguari i Allahut sal-Allahu alejhi ve selem ka thënë: *Allahu teala thotë: Çdo vepër e birit të Ademit është për të, përveç agjërimit, ai është i Imi dhe Unë shpërblej për të, agjërimi është mburojë* (nga zjarri i xhehenemit), *kur të jetë i agjërueshëm ndonjëri prej jush le të mos flasë fjalë të pista, as mos të zihet me askënd duke e ngritur zërin e tij, edhe në qoftë se dikush e fyen, apo kërkon të zihet me të, le t'i thotë: unë jam i agjërueshëm, pasha atë në dorën e të cilit është shpirti i Muhamedit, aroma e gojës së agjëruesit tek Allahu është më e dashur se aroma e parfumit, agjëruesi ka dy gëzime me anë të cilave ai gëzohet: kur çel iftar, dhe kur e takon Allahun gëzohet me agjërimin e tij."* Në një transmetim tjetër të Buhariut qëndron: "*Agjërimi*

*është mburojë, agjëruesi të mos flasë fjalë të pista, dhe të mos veprojë vepra të injorantëve dhe në qoftë se dikush e fyen apo kërkon që të zihet me të le t'i thotë: Unë jam agjërueshëm* (dy herë), *pasha Atë në dorën e të cilit është shpirti i Muhamedit, aroma e gojës së agjëruesit tek Allahu është më e mirë se aroma e parfumit, e ka lënë ngrënien, pirjen dhe marrëdhëniet me gratë e tij për mua, agjërimi është i Imi dhe Unë e shpërblej për të, kurse ai që e bën një vepër të mirë shpërblimin e ka sa dhjetë vepra të mira."* Në një transmetim të Muslimit qëndron:" *Çdo vepër e birit të Ademit dyfishohet në shpërblim, kurse një vepër e mirë, vlen sa dhjetë të mira në shpërblim nga ana e Allahut deri në shtatëqind."*, gjithashtu *Allahu xhele shanuhu thotë: Përveç agjërimit ai është i Imi dhe Unë shpërblej për të, sepse e ka lënë epshin e tij, ushqimin e tij për Mua. Agjëruesi ka dy gëzime: gëzimi i parë: gëzohet kur çel iftar dhe gëzimi i dytë: kur e takon Zotin e tij, era e gojës së agjëruesit tek Allahu është më e mirë se era e parfumit."*

Në një transmetim tjetër të imam Muslimit i Dërguari i Allahut paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të thotë: "*Agjëruesi gëzohet me dy kënaqësi: kur han iftar kënaqet me*

*ngrënien e iftarit dhe kur e takon Zotin e tij gëzohet me agjërimin e tij."*[21]

**16 – Agjërimi dhe Kurani do të ndërmjetësojnë Ditën e Gjykimit për pronarët e tyre**. Abdullah ibn Amri na përcjell, se i Dërguari i Allahut paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të ka thënë: "*Agjërimi dhe Kurani do të ndërmjetësojnë për robin Ditën e Kiametit. Agjërimi do të thotë: O Zot, e kam ndaluar nga ngrënia dhe epshet e tij gjatë ditës më lejo të jem ndërmjetësues i tij, Kurani gjithashtu do të thotë: E kam ndaluar nga gjumi gjatë natës më lejo të jem ndërmjetësues i tij."*[22]

**17 – Agjërimi është shkak që ndikon në largimin e vesveseve, urrejtjes, gënjeshtrave nga gjoksi i besimtarit**, sepse na përcjell Ibnu Abasi, se i Dërguari i Allahut paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të ka thënë: "*Agjërimi i muajit të durimit dhe tre ditë gjatë çdo muaji i largojnë të këqijat e zemrës."*[23]

---

[21] Mutefekun-alejhi.

[22] Ahmedi në Musned 2/174, ndërsa Albani në Sahihu tergib ve terhib1/579 thotë se hadithi është hasenu-sahih.

[23] Bezari me numër 1057, ndërsa Albani në Sahihu tergib ve terhib thotë se hadith është hasenu-sahih 1/599.

**18 – Agjërimi është derë nga dyert e mirësisë**. Muadh Ibni Xhebeli radijallahu anhu përcjell, se i Dërguari i Allahut paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të i ka thënë: "A *dëshiron të tregoj për dyert e mirësisë?"* – i thashë: Posi jo, o i Dërguari i Allahut! - më tha: "*Agjërimi është mburojë nga zjarri, sadakaja dhe namazi i njeriut në terrin e natës i fshin mëkatet, ashtu siç e shuan uji zjarrin*." dhe lexoi ajetin:"**I tërheqin trupat e tyre nga krevatet e tyre duke e lutur Zotin e tyre…**"[24] [25]

**19 – Kush vdes duke qenë agjërueshëm me sinqeritet ndaj Allahut ka si shpërblim xhenetin**. Hudhejfeja na përcjell e thotë: U mbështet i Dërguari i Allahut tek unë dhe tha: "*Kush thotë se s'ka Zot përveç Allahut duke kërkuar me këtë fjalë fytyrën e Allahut dhe jeta e tij mbaron në këtë gjendje hyn në xhenet, dhe kush agjëron një ditë duke pasur si qëllim fytyrën e Allahut dhe jeta e tij mbaron në këtë gjendje hyn në xhenet.*"[26]

---

[24] Sexhde, 16-17.

[25] Tirmidhiu me numër 2616, Albani në Sahihu tergib ve terhib thotë se hadithi është sahih li-gajrihi 1/578.

[26] Ahmedi në Musned, Albani në Sahihu tergib ve terhib e ka bërë hadithin të saktë 1/579.

Nga Abdullah ibn Mesudi na përcillet, se i Dërguari i Allahut ka thënë: "*Me të vërtetë ndonjëri prej jush do të bëjë vepra të banorëve të zjarrit derisa të mbetet mes jetës së tij dhe exhelit një bërryl* (njësi matëse), *por do të ngadhënjejë ajo që është e shkruar dhe ai do të bëjë vepra të banorëve të xhenetit dhe do të futet në të, kurse dikush prej jush do të bëjë vepra të banorëve të xhenetit derisa të mbetet mes tij dhe exhelit një bërryl, por do të ngadhënjejë ajo që është shkruar dhe ai do të bëjë vepra të banorëve të xhehenemit dhe do të futet në të.*"[27] Në një transmetim të Ahmedit thuhet: "*Me të vërtetë ndonjëri prej jush do të bëjë vepra të banorëve të zjarrit derisa të mbetet mes jetës së tij dhe exhelit një bërryl* (njësi matëse), *por do të ngadhënjejë ajo që është e shkruar pastaj përfundon me përfundim të banorëve të xhenetit pastaj hyn në të.*"[28]

**20 – Allahu ka përgatitur dhoma të mëdha në xhenet për ata që e vazhdojnë agjërimin edhe pas Ramazanit, i ushqejnë të tjerët, flasin me butësi dhe falen kur njerëzit flenë.** Për këtë transmetohet nga Ebu Malik el-Eshariu, se i Dërguari i Allahut paqja dhe mëshira

[27] Muslimi me numër 2643.

[28] Ahmedi në Musned 1/125, me numër sipas klasifikuesve 3624.

e Allahut qofshin mbi të ka thënë:" *Në xhenet ka dhoma të cilat nga jashtë duken çfarë ka brenda dhe nga brenda duket se çfarë ka jashtë. Allahu i ka përgatitur ato për ata që i ushqejnë të varfrit, flasin me njerëzit me butësi, vazhdojnë agjërimin edhe pas Ramazanit, shpërndajnë selamin dhe falen natën kur të tjerët janë në gjumë."*[29]

Ai që i bën këto punë të cilat u cekën në këtë hadith fiton si shpërblim këto dhoma. Fjala "Gurfeh" është shumësi i fjalës "Guref", që do të thotë: dhoma të larta me pamje shumë të bukur, shumë të pastra, dhoma të tejdukshme, ku të mundësohet të shohësh çfarë ka jashtë, janë të posaçme për ata që kanë sjellje të mirë me njerëzit e posaçërisht për ata që flasin fjalë të mira, sepse këta janë robërit e Mëshiruesit, të cilët ecin në tokë me modesti e kur injorantët u drejtohen atyre, këta u përgjigjen me fjalën selam-paqe. E gjithë kjo vlen për ata që i ushqejnë të tjerët pa marrë parasysh a janë familjet e tyre, të varfrit, miqtë e kështu me radhë. Këto dhoma janë edhe për ata të cilët agjërojnë vazhdimisht edhe jashtë muajit të Ramazanit, së paku agjëron tre ditë

---

[29] Ahmedi në Musned 5/343.Tirmidhiu 2527, ndërsa Albani e ka bërë hadithin të mirë në Sahih Tirmidhi 3/7

në muaj madje janë edhe për ata të cilët falen natën në kohën kur të gjithë i ka kapluar gjumi. Vlen të theksohet këtu fakti, se ata besimtarë që falen natën dhe janë larg syve të njerëzve, tek këta njerëz syefaqësia- rijaja është larg çka do të thotë, se kush vepron në këtë mënyrë e ruan nijetin e tij, që ai të jetë sa më i sinqertë për Allahun.

Gjithashtu këto dhoma janë për ata që e përhapin selamin, atyre që i njohin dhe atyre që nuk i njohin, pra, në të njëjtën kohë ky hadith i nxit besimtarët të stolisen më këto cilësi apo vepra të larta, shpërblimi i të cilëve janë dhoma të larta e të bukura në xhenet.

**21 – Lutjet e agjëruesit nuk refuzohen derisa të çelë iftar**. Ebu Hurejra Allahu qoftë i kënaqur me të na përcjell dhe thotë se i Dërguari i Allahut paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të ka thënë: "*Tre personave nuk u refuzohen lutjet: Prijësit të drejtë, agjëruesit derisa të çelë iftar, atij që i është bërë padrejtësi. Allahu e ngre këtë lutje mbi retë dhe ia hap dyert e qiellit dhe Zoti thotë: Pasha Krenarinë time, do ta ndihmoj edhe pas një kohe të gjatë.*"[30]

---

[30] Ibn Maxheh me numër 1752, Albani e ka cilësuar hadithin si të saktë në Sahih Ibn Maxheh 2/86.

**22 – Gjithashtu nuk refuzohen lutjet e agjëruesit duke çelur iftar**. Na përcillet nga Abdullah Ibni Ebi Melijke Allahu qoftë i kënaqur me të, i cili thotë: I Dërguari i Allahut paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të ka thënë: "*Me të vërtetë lutjet e agjëruesit gjatë çeljes së iftarit nuk refuzohen.*" Ibni Ebi Melijke thotë: E kam dëgjuar Abdullah ibn Amrin Allahu qoftë i kënaqur me të kur çelte iftar duke thënë: "O Allah, të lutem Ty me mëshirën Tënde me anë të së cilës ke përfshirë çdo gjë të më falësh mua."[31]

Në disa transmetime të tjera të Tirmidhiut, që u cek para kësaj pike thuhet: "*Tre personave nuk u refuzohen duatë: Prijësit të drejtë, agjëruesit kur çel iftar dhe duaja e atij që i është bërë padrejtësi.*"[32]

Këtë hadith e përforcon hadithi i Ebu Umames, se i Dërguari i Allahut paqja dhe mëshira

[31] Ibn Maxheh nr. 1753, Hakimi 1/422, Ibn Haxheri e ka bërë të mirë në Futuhatu rabanije 4/342, ndërsa Albani e ka bërë të mirë në Sahihul Xhami me numër 4554, si dhe në Mishkatu misbahu po ashtu me numër 1993, ndërsa në Irvau galil e bën të dobët me numër 921, si dhe në Daif Sunen Ibn Maxheh fq. 137.

[32] Tirmidhiu me numër 2526, 3598 kaloi më parë klasifikimi i tij.

e Allahut qofshin mbi të ka thënë: *"Allahu i Lartësuar gjatë çdo iftarit i liron* (shpëton) *disa njerëz nga zjarri i xhehenemit."*[33]

**23 – Përgatitja e ushqimit për agjëruesit ka shpërblim të madh.** Zejd ibnu Halid el-Xhuheni Allahu qoftë i kënaqur me të, na përcjell se i Dërguari i Allahut paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të ka thënë: *"Ai që i ofron iftar agjëruesit ka shpërblim njësoj si shpërblimi i agjëruesit, duke mos u pakësuar asgjë nga shpërblimi i agjëruesit."*[34]

**24 – Për shkak të vlerës së madhe që ka Allahu e ka bërë shkak agjërimin për faljen e mëkateve**, siç do ta përmendim në vijim:

**A- (Fidjetul – edha)** Ruajtja e kokës në ihram gjatë Haxhit, kompensimi i kësaj është: Allahu thotë në Kuran: "***E mos i ruani kokat tuaja derisa të arrijë kurbani në vendin e caktuar, por kush është i sëmurë prej jush, ose ka mundim koke*** (e rruhet para kohe) ***kompensi-***

[33] Ahmedi në Musned me numër 22202 klasifikuesit e musnedit të musnedit të imam Ahmedit zinxhirin e këtij hadithi e kanë cilësuar të saktë (sahih li gajrihi) 36/539.
[34] Tirmidhiu me numër 807, Albani e ka bërë të saktë në Sahih sunen Tirmidhi 1/424.

***mi është agjërimi, sadaka ose Kurban."***[35] (Bekare: 196).

**B– Kush nuk ka të holla për të therur kurban gjatë Haxhit, si kompensim agjëron tre ditë në haxh dhe shtatë ditë kur kthehet në vendlindje.**

Siç ka thënë Allahu: "***Ai që e bën umren para haxhit duhet të therë kurban që i vjen më lehtë, mirëpo nëse nuk ka le të agjërojë tre ditë gjatë haxhit dhe shtatë ditë kur të kthehet në shtëpi, këto janë dhjetë ditë të plota, kjo vlen për ata persona të cilët nuk janë mekas*** (që nuk banojnë afër shtëpisë së shenjtë Qabesë)."[36]

**C– Shpagimi i gabimit në vrasjen pa qëllim**, sepse Allahu thotë në Kuran: "***E në qoftë se i mbyturi është nga ai popull që keni marrëveshje me të, atëherë është detyrim shpagimi i gjakut që i dorëzohet familjes së tij dhe lirimi i një robi besimtar, e kush nuk ka mundësi*** (të lirojë një rob) ***le të agjërojë dy muaj rresht, si pendim për Allahun, Allahu është më i Dituri, Ligjdhënësi më i drejtë."***[37]

---

[35] Bekare, 196.

[36] Bekare, 196.

[37] Nisa, 92.

**D - Shpagimi gjatë zotimit,** sepse Allahu në Kuran thotë: ***"Allahu nuk do t'ju ndëshkojë ju për ato gjëra të paqëllimshme në betimet tuaja, por Ai do t'ju ndëshkojë për betimet me qëllim dhe për të shlyer një betim*** (të qëllimshëm)***, ushqeni dhjetë të varfër në atë masë sa keni ushqyer edhe familjet tuaja, ose i vishni ata, ose çlironi një skllav. Por kushdo që nuk mund ta përballojë këtë, atëherë ai duhet të agjërojë tri ditë. Kjo është shlyerja për betimet e bëra dhe ruani betë tuaja*** (mos u betoni shumë)."[38]

**E– Dëmshpërblimi për atë që gjuan, duke qenë në ihram gjatë Haxhit,** sepse Allahu ka thënë: "***O ju që besuat, mos e vrisni gjahun duke qenë ju në ihram. E kush e vret atë me qëllim, atëherë dënimi është therja e një kafshe shtëpiake të ngjashme me atë*** (të egrën) ***që ka vrarë. Për këtë çështje vendosin dy njerëz të drejtë nga mesi juaj, duke e bërë atë kurban për Qabe, ose*** (dënimi është) ***duke ushqyer të varfër, ose sa ai*** (ushqimi), ***agjërim, këtë për ta shijuar të keqen e punës së tij. Allahu e ka falur të kaluarën. E kush bën përsëri*** (gabimin)

---

[38] Maide, 89.

***Allahu e dënon ashpër. Allahu mbizotëron*** (çështjet), ***hakmerret*** (me dënim)**..**"[39]

**F- Kompensimi i Dhiharit** (t'i thuash gruas shpina jote është si shpina e nënës time për mua), argument për këtë është fjala e Allahut**:** "***Ata që krahasojnë*** (me nënat) ***dhe largohen nga gratë e veta, e pastaj zbrapsen nga ajo që kanë thënë, janë të detyruar që para se të kontaktojnë ndërmjet vete ta lirojnë një rob. Kjo është dispozitë me të cilën porositeni, e Allahu është i njohur hollësisht me atë që ju punoni. E kush nuk gjen*** (rob për lirim)***, atëherë le të agjërojë dy muaj rresht para se të kontaktojnë, e kush nuk mundet, atëherë le t'i ushqejë gjashtëdhjetë të varfër. Kjo*** (dispozitë ju shërben) ***për të vërtetuar, se ju besoni Allahun dhe të Dërguarin e Tij*** (e jo zakonet injorante). ***Këto, pra janë përcaktimet e Allahut. Ndërkaq mohuesit kanë dënim të rëndë.***"[40]

---

[39] Maide, 95.

[40] Muxhadele, 3-4.

## Tre: Dobitë e agjërimit, urtësitë e mëdha dhe dispozitat e tij

Agjërimi ka vlera, dobi dhe urtësi të shumta, ku prej tyre janë:

**1 – Agjërimi është shkak për të arritur devotshmërinë**, sepse epshi kur ndalohet nga ushqimi hallall me shpresën për të arritur kënaqësinë e Allahut dhe si pasojë e frikës prej dënimit të Tij të rreptë, atëherë pa dyshim që besimtari do të largohet nga haramet, që nënkupton se agjërimi është shkak i arritjes së devotshmërisë, për këtë vlen të përmendet fjala e Allahut: "***O ju që besuat, agjërimi ju është bërë detyrim sikurse ishte detyrim edhe i atyre që ishin para jush, kështu që të bëheni të devotshëm.***"[41]

Kurse i Dërguari i Allahut paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të ka thënë: "*Kush nuk e lë fjalën e rrejshme dhe punën me të, si dhe injorancën Allahu nuk ka nevojë që ky person ta lërë ushqimin dhe pijen e tij.*"[42]

**2 – Agjërimi është ai që e bën njeriun të jetë falënderues i begative**, sepse të ndaluarit

---

[41] Bekare, 183.

[42] Buhariu, nr. 1903.

e vetes nga epshi, të ushqyerit, të pirit dhe gjërat të tjera, të cilat e prishin agjërimin është prej begative të mëdha, meqë vlerën e diçkaje robi e kupton kur ajo i mungon për një kohë të caktuar e kështu kur i kujtohet robit gjatë kohës kur ai i disponon, atëherë ai bëhet falënderues ndaj Allahut, ai e shijon gjatë hapjes së iftarit freskinë e ujit, i shijon ushqimet e shumta. Për këtë falënderim aludon edhe fjala e Allahut në fund të ajetit, ku flitet për agjërimin e thotë: ***"...me qëllim që ju të jeni shumë mirënjohës e falënderues ndaj Tij."***[43]

**3 – Agjërimi i paraprin natyrës njerëzore, duke e larguar nga epshet e këqija**, për shkaku se njeriu kur ngopet, atëherë dëshiron që t'i plotësojë të tërë dëshirat dhe epshet e tij, mirëpo kur është i uritur nuk e ndjek dot epshin e tij, njësoj si kur është i ngopur. Nisur nga kjo i Dërguari i Allahut paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të ka thënë: "*O ju të rinj kush ka mundësi të martohet, le të martohet, sepse kjo e ruan syrin nga shikimet në haram dhe ia mbron pjesët e turpshme. Ai që nuk ka mundësi të martohet, le të agjërojë, sepse agjërimi është*

---

[43] Bekare, 185.

*mburojë për të."*[44] Pra, agjërimi është një nga shkaqet, i cili e frenon birin e Ademit nga rënia në mëkate.

**4 – Agjërimi mundëson hapjen e zemrës**, që kur ta përmendë Allahun dhe të meditojë për Allahun t'i nënshtrohet vetëm kësaj gjëje me përkushtim, sepse njeriu kur e tepron me gjëra të lejuara zemrën e kaplon gafleti (pakujdesia ndaj të përmendurit të Allahut) dhe ndoshta ndonjëherë i ngurtësohet zemra dhe verbohet për të kuptuar të vërtetën.

**5 – Me anë të agjërimit i pasuri arrin t'i kuptojë begatitë e Allahut ndaj tij**, ngaqë ndoshta shumica e njerëzve në këtë pikë janë neglizhentë.

**6 – Agjërimi të ndihmon në përmbajtjen e vetvetes dhe që ta sundosh atë**, derisa të këtë mundësi muslimani ta udhëheqë veten e tij në këtë botë dhe në ahiret.

**7 – Me Agjërim e përmban veten dhe pakësohet mendjemadhësia**.

**8 – Nëpërmjet agjërimit kupton, se duhet t'i mëshirojmë dhe të sillemi mirë me të varfrit**, meqë agjëruesi e shijon urinë dhe etjen, dhe kjo e bën që zemrën e tij ta mbulojë më-

[44] Mutefekun-alejhi.

shira ndaj atyre, që janë shpesh në këtë gjendje e si pasojë kjo e bën atë që t'u bëjë mirë të varfërve, dhe me këtë të arrijë kënaqësinë dhe shpërblimin e Allahut.

**9 – Agjëruesi me agjërimin e tij barazohet për një kohë të caktuar me të varfrit dhe vuan ashtu siç vuajnë ata**, me këtë arrihen shpërblime të mëdha nga ana e Allahut.

**10- Agjërimi i ngushton venat e gjakut**, këtë e shkakton uria dhe etja e kjo nga ana tjetër është shkak që edhe shejtanit t'i ndalet qarkullimi përmes gjakut të njeriut. I Dërguari i Allahut paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të thotë: "Me të vërtetë shejtani qarkullon tek njeriu, ashtu siç qarkullon gjaku në trupin e tij."[45]

**11 – Agjërimi i përmbledh në vetvete të gjitha llojet e durimit**, pra, ai përmbledh në vetvete: Durim në respektimin e urdhrave të Allahut, sikurse janë gjërat që e prishin agjërimin. Durim ndaj asaj që ka caktuar Allahu, sikurse janë uria dhe etja përmes të cilave agjëruesi arrin ta fitojë shpërblimin e durimtarëve,

---

45 Mutefekun-alejhi.

madje për to Allahu thotë: *"…**ndërsa durimtarëve u jepet shpërblimi i tyre pa masë.**"*[46]

**12 – Agjërimi rezulton me dobi shëndetësore,** si pasojë e pakësimit të ushqimit dhe lëngjeve, kjo ia lehtëson punën stomakut e në këtë mënyrë Allahu i largon nga njeriu shumë sëmundje të rrezikshme për shëndetin e tij.[47]

**13 – Agjërimi është gjëja me anë të së cilës del në pah kush ka qenë rob i Allahut dhe kush pasues i epshit**. Me anë të agjërimit njeriu tregon se sa frikësohet prej Allahut, se sa i sinqertë është me Allahun kudo që të jetë. Këtë e kanë dëshmuar më mirë besimtarët në të kaluarën, kur janë rrahur apo burgosur që të prishin agjërimin e tyre pa arsye dhe ata nuk e kanë bërë këtë gjë, e pa dyshim se kjo është prej urtësive më të mëdha të agjërimit.

---

[46] Zumer, 10.

[47] Shiko: Meusuatul-fikhije, 28/8.

## Katër: Vlera e muajit të Ramazanit dhe veçoritë e tij

Muaji i Ramazanit ka vlerë të madhe dhe veçoritë me të cilat dallohet prej tyre janë:

**1 – Në këtë muaj ka zbritur Kurani**. Allahu i Madhëruar thotë: "***Muaji i Ramazanit është muaji në të cilin ka zbritur Kurani, udhëzues për njerëzit dhe sqarues i rrugës së drejtë dhe dallues i të mirës nga e keqja.***"[48] Allahu e ka veçuar këtë muaj nga muajt e tjerë me zbritjen e Kuranit. Kjo ka ndodhur saktësisht natën e Kadrit e më mirë me thënë në dhjetë netët e fundit të Ramazanit, Allahu i Madhëruar thotë: "***Ne e kemi zbritur atë*** (Kuranin**)** ***natën e Kadrit.***"[49] Gjithashtu Allahu ka thënë: "***Ne e zbritëm atë*** (Kuranin) ***në një natë të bekuar, Ne dëshiruam me këtë t'ua tërheqim njerëzve vërejtjen, e njerëzit të jenë të gatshëm.***"[50]

**2 – Gjatë Ramazanit kanë zbritur librat qiellorë**, siç transmetohet në hadithin e Vathile ibnul Eskasë, se i Dërguari i Allahut paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të ka

[48] Bekare, 185.

[49] Kadr, 1.

[50] Duhan, 3.

thënë: “*Kanë zbritur fletushkat e Ibrahimit në natën e parë të Ramazanit, Teurati ka zbritur pas gjashtë netëve të kaluara nga muaji i Ramazanit, Inxhili natën e trembëdhjetë, kurse Kurani ka zbritur në natën e njëzet e katërt të Ramazanit.*”[51]

**3 – Hapen gjatë tij dyert e xhenetit.**

**4 – Mbyllen gjatë tij dyert e xhehenemit.**

**5 – Lidhen shejtanët.**

**6 – Hapen gjatë tij dyert e mëshirës.**

**7 – Hapen gjithashtu dyert e qiellit.**

**8 – Gjatë muajit të Ramazanit thërret një thirrës dhe thotë: O ti, që do të mirën nxito, e ti që do të keqen ngurro, ndalo.**

**9 – Allahu çdo natë gjatë Ramazanit liron njerëz nga zjarri.**

Argument për këto shtatë cilësi të muajit të Ramazanit është hadithi i Ebu Hurejres Allahu qoftë i kënaqur me të, i cili na përcjell, se i Dërguari i Allahut paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të ka thënë: “*Kur hyn nata e parë e Ramazanit lidhen shejtanët, mbyllen dyert e xhehenemit dhe nuk hapet asnjë derë e tij, hapen dyert e*

[51] Ahmedi 4/108, te klasifikuesit 28/191 me numër 16984. Klasifikuesit e Musnedit thonë se hadithi është i dobët, ndërsa Albani thotë se zinxhiri i hadithit është i mirë dhe transmetuesit janë të drejtë në Ehadithu sahihah me numër 1575.

*xhenetit dhe nuk mbetet mbyllur asnjë derë e tij, thërret një thirrës dhe thotë: O ti, që kërkon të mirën nxito dhe o ti, që kërkon të keqen ndalo. Allahu liron nga zjarri njerëz në çdo natë të Ramazanit."* Kurse në një transmetim të imam Buhariut qëndron me këtë tekst: "*…hapen dyert e qiellit.*", në një transmetim tjetër të Muslimit qëndron: "*hapen dyert e mëshirës.*" Kurse në transmetimin e Buhariut dhe Muslimit është: "*… dhe lidhen shejtanët.*"[52]

**10 – Në muajin e Ramazanit gjendet një natë, e cila është më e vlefshme se një mijë muaj, e kush privohet nga të mirat e kësaj nate është privuar nga të gjitha mirësitë**, këtë e argumentojmë me hadithin e Ebu Hurejres Allahu qoftë i kënaqur me të, që thotë: I Dërguari i Allahut paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të ka thënë: "*Erdhi Ramazani, një muaj i bekuar, në të cilin Allahu e bëri detyrim agjërimin e tij, në të hapen dyert e qiellit, mbyllen dyert e xhehenemit, lidhen djajtë me zinxhirë, për Allahun në të është një natë më e mirë se një mijë muaj, e ai që privohet nga të mirat e saj me të vërtetë është i privuar.*" Në një transmetim tjetër të imam Ahmedit qëndron: "*…në të hapen dyert e*

---

[52] Mutefekun-alejhi.

*xhenetit."* Në vend të pjesës *"…hapen dyert e qiellit."*[53]

Gjithashtu Enesi Allahu qoftë i kënaqur me të përcjell dhe thotë: Hyri Ramazani dhe i Dërguari i Allahut paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të tha: *"Ky muaj ju erdhi, në të është një natë më e vlefshme se një mijë muaj, kush privohet nga të mirat e saj me të vërtet është i mohuar i tëri dhe nuk privohet nga të mirat e saj veçse i mohuari."*[54]

**11 – Gjatë muajit të Ramazanit pranohen duatë**, sepse Allahu e ka përmendur duanë ndërmjet ajeteve të agjërimit dhe thotë: *"**Dhe kur robërit e Mi të pyesin ty*** (O Muhamed) ***për Mua*** (përgjigju atëherë atyre) ***Vërtet Unë jam afër, Unë u përgjigjem duave*** (lutjeve) ***të lutësit kur ai më drejtohet Mua me lutje*** (pa ndërmjetësues a ndërlidhës). ***Kështu pra ata le të më binden Mua dhe le të më besojnë Mua, që në këtë mënyrë të mund të udhëhiqen drejt."***[55]

---

[53] Nesaiu me numër 2108, Ahmedi me numër 7148, ndërsa Albani në Sahih Ibn Maxheh 2/456 thotë hasenu-sahih.
[54] Ibn Maxheh me numër 1644, ndërsa Albani në Sahih ibn Maxheh 2/159 thotë hasenu-sahih.
[55] Bekare, 186.

Nga Ebu Hurejra apo Ebu Seidi[56] Allahu qoftë i kënaqur me të, transmetohet se i Dërguari i Allahut paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të ka thënë: "*Allahu liron rob nga zjarri çdo natë dhe çdo ditë dhe për çdo rob ka dua të pranuar.*"[57] Ibnu Haxheri thotë: Që ka si qëllim gjatë Ramazanit.[58]

Në një transmetim tjetër të Bezarit qëndron, se Ebu Seid Hudriu Allahu qoftë i kënaqur me të përcjell e thotë: se i Dërguari i Allahut paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të ka thënë: "*Me të vërtetë Allahu liron rob nga zjarri gjatë çdo dite dhe nate të Ramazanit, gjatë natës dhe ditës ka lutje të pranuara për çdo besimtar.*"[59]

Gjithashtu përcjell Xhabiri Allahu qoftë i kënaqur me të, se i Dërguari i Allahut paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të ka thë-

---

[56] Ky është dyshim i Ameshit, Musned Ahmed me numër 7450,12/420.

[57] Ahmedi 12/420, me numër 7450 klasifikuesit e Musnedit kanë thënë se zinxhiri i këtij hadithi është i saktë me kushtet e Buharit dhe Muslimit, ndërsa dyshimi për sahabiun, se cili është nuk përbën problem.

[58] Etraful musned e Ibn Haxherit 7/203, e kanë cekur po ashtu klasifikuesit e Musnedit 12/420.

[59] Bezari në Kashful-estar me numër 962, ndërsa Albani në Sahih sahih tergib ve terhib1/586 thotë sahih li gajrihi.

në: “*Allahu gjatë çdo iftari liron robër nga zjarri çdo natë.*”[60]

**12 - Muaji i Ramazanit është muaj i dhikrit (përmendjes së Allahut) dhe shukrit (falënderimit të Allahut)**, sepse Allahu këtë e ka theksuar kur ka folur për dispozitat e agjërimit dhe ka thënë: “***Kështu që ta madhëroni Allahun, sepse ju ka udhëzuar dhe që të jeni falënderues ndaj Tij.***”[61]

**13 – Muaji Ramazanit është muaji i durimit**, duke u bazuar në hadithin e Arabiut dhe Ibni Abasit (Allahu qoftë i kënaqur me të), i cili transmeton se i Dërguari i Allahut paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të ka thënë: “*Agjërimi është muaji i durimit-sabrit, ai që agjëron çdo muaj tre ditë kjo bëhet shkak për të, që atij t'i largohen ngushtimet e gjoksit.*”[62] Nuk ka aspak dyshim, se këtu është si qëllim agjërimi i muajit të Ramazanit, është durimi në respektimin e urdhrave të Allahut, durim mbi

---

[60] Ibn Maxheh me numër 1643, ndërsa Albani në Sahih ibn Maxheh 2/59 thotë hasenu sahih.

[61] Bekare, 185.

[62] Hadithin e Arabiut sahabiut e transmeton Ahmedi 36/168, me numër 3070, ndërsa hadithin e Ibn Abasit e përcjell Bezari me numër 1058, ndërsa Albani në Sahih sahih tergib ve terhib 1/599 thotë hasenu-sahih.

Kaderin-caktimin e Allahut në sprova dhe fatkeqësi, durim ndaj etjes dhe urisë, durim ndaj harameve apo gjërave, që ia ulin vlerën agjërimit tonë, prandaj edhe për këtë durim Allahu thotë:"*…**shpërblimi i durimtarëve për ta është pa llogari.***"[63]

**14 – Agjërimi i muajit të Ramazanit i shlyen gabimet,** Ebu Hurejra Allahu qoftë i kënaqur me të na përcjell e thotë, se i Dërguari i Allahut paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të ka thënë: "*Pesë kohët e namazit, xhumaja deri në xhuma, ramazani deri në ramazan shlyen gabimet në qoftë se robi iu largohet mëkateve të mëdha.*"[64]

**15 – Gjatë muajit të Ramazanit falen mëkatet**, na përcjell Ebu Hurejra Allahu qoftë i kënaqur me të, se i Dërguari i Allahut paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të ka thënë: "*Kush e agjëron Ramazanin me besim në Allahun dhe me shpresë në shpërblimin e Tij i falen mëkatet e kaluara.*"[65]

**16 – Muaji i Ramazanit është koha më e përshtatshme në të cilën falen mëkatet** dhe atij të cilit nuk i falen mëkatet gjatë këtij muaji,

---

[63] Zumer, 10.

[64] Muslimi nr. 233.

[65] Mutefekun-alejhi.

ky person është i nënçmuar nga Allahu, ku na përcillet nga Ebu Hurejra Allahu qoftë i kënaqur me të, se i Dërguari i Allahut paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të u ngjit në minber dhe tha: “*Amin, amin, amin.*”- i thanë: O i Dërguari i Allahut pse the kështu? - ai tha:” *Më erdhi Xhibrili dhe më tha: Nënçmuar qoftë ai që i ka gjallë prindit apo njërin prej tyre dhe nuk hyn në xhenet! - Unë thashë: Amin. Pastaj tha: i nënçmuar qoftë ai që e dëgjon emrin tënd dhe nuk dërgon salavate për ty! – Unë thashë: Amin. Pastaj tha: Nënçmuar qoftë ai që e arrin muajin e Ramazanit dhe nuk i falen mëkatet! - Unë i thashë: Amin.*”[66]

Po ashtu përcjell Ebu Hurejra Allahu qoftë i kënaqur me të, se i Dërguari i Allahut paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të ka thënë: “*I nënçmuar është ai njeri që unë përmendem në praninë e tij e ai nuk dërgon salavate mbi mua, i nënçmuar qoftë ai njeri që hyn në Ramazan dhe del prej tij e atij nuk i falen mëkatet, i nënçmuar qoftë ai njeri që i arrin të dy prindërit e tij në pleqëri dhe*

[66] Ibn Huzejme 3/192, Buhariu në Edebul mufred me numër 646, Albani në Sahih edebul mufred thotë hasenu-sahih, ndërsa burimin hadithi e ka në Sahihul-muslim me numër 2552.

*nuk hyn në xhenet."* Disa transmetues kanë thënë: Mendoj se tha: Njërin prej tyre.[67]

**17 – Me arritjen e Ramazanit ngriten shkallët në xhenet**. Transmeton Talha ibnu Ubejdullahu Allahu qoftë i kënaqur me të dhe thotë: Dy persona nga Beliji, që e kishin pranuar Islamin për një kohë erdhën tek i Dërguari i Allahut paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të. Por njëri prej tyre ishte më adhurues se tjetri, ky adhuruesi më i madh doli në Xhihad dhe atje ra shehid, kurse ky i dyti jetoi më gjatë se i pari dhe pas një kohe vdiq edhe ky. Unë (thotë Talha) e pashë në ëndërr Xhenetin dhe isha pranë derës së xhenetit, kur i pashë edhe këta dy persona, doli dikush prej derës dhe e thirri këtë, i cili jetoi një vit më shumë dhe i dha leje të futet përpara atij tjetrit në Xhenet, e më pas i dha leje edhe atij që vdiq si shehid të futet në xhenet. Më pas u kthye nga unë dhe më tha të pres, se nuk kishte ardhur akoma koha për mua. Të nesërmen Talha Allahu qoftë i kënaqur me të filloi t'ua rrëfejë ëndrrën e tij njerëzve. Njerëzit u habitën, këtë e dëgjoi edhe i Dërguari i Allahut dhe

[67] Tirmidhiu, me numër 3545, Albani thotë në Sahih Tirmidhi, 3/457 hasenu-sahih.

tha: “*Me cilin prej tyre habiteni?*” –sahabët i thanë: O i Dërguari i Allahut, si mundet që ai që ka vdekur shehid të futet më vonë, se ai tjetri që ka jetuar më shumë? – Ai ua ktheu: “*Ky a nuk ka jetuar një vit më shumë se ai tjetri?* – thanë: Po! – tha: “*Ky e ka arritur Ramazanin dhe është falë kaq dhe kaq gjatë vitit.*” Thanë: Po! – Tha: “*Dallimi mes tyre është sikurse dallimi mes tokës dhe qiellit.*”[68]

**18 – Umreja në Ramazan e ka shpërblimin e Haxhit me të Dërguarin e Allahut** paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të, duke u bazuar në hadithin e Ibni Abasit Allahu qoftë i kënaqur me të, i cili thotë: i Dërguari i Allahut i tha një gruaje prej ensarëve, të cilën e quanin Umu Sinan Allahu qoftë i kënaqur me te: “*Çfarë të ndaloi të mos bësh haxhin me ne?*” –ajo tha: Dy deve, të cilat janë të Ebu Fulanit (burrit të saj) me to bëri haxh burri dhe djali im, kurse me devenë e tretë që kishim vaditëm tokën tonë në shtëpi.- I Dërguari i Allahut paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të i tha: “*Umreja në Ramazan llogaritet sikur ke bërë haxh.*”, ”*Apo haxh me mua.*” Në një transmetim

[68] Ibn Maxheh me numër 3925, Albani e ka bërë të saktë në Sahih sunen ibn Maxheh, 3/284.

të Muslimit qëndron: "*Kur vjen Ramazani kryeje urren, sepse umreja në Ramazan është e vlefshme si Haxhi.*" apo: "*...Haxh me mua.*" Kurse në një tekst tjetër të Muslimit qëndron: "*Kur të vijë Ramazani bëjeni umren, sepse umreja gjatë muajit të Ramazanit llogaritet si Haxh.*"[69] Dhe transmetime të ngjashme me këto, të cilat na bëjnë të ditur se këshilla e të Dërguarit të Allahut paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të, drejtuar Umu Sinanit Allahu qoftë i kënaqur me te na e bën të ditur se umreja për Ramazan ka vlerë të veçantë, pra ajo e ka shpërblimin pothuajse të njëjtë si shpërblimi i Haxhit, porse nuk e zëvendëson farzin e Haxhit, ose nuk e shlyen detyrimin e kryerjes së Haxhit, me kryerjen e umres gjatë muajit të Ramazanit. Ky hadith na shpalos edhe një nga vlerat e mëdha, që ka muaji i bekuar i Ramazanit, se si pasojë e vlerës së madhe të tij u rritet vlera edhe veprave të tjera, që bëhen në të siç është rasti i umres, ashtu siç shtohet vlera e një vepre, kur sinqeriteti dhe përkushtimi në të janë në nivel të lartë.

Pra, pasi e kuptuam, se vlera e umres në Ramazan ka vlerën e Haxhit, apo Haxhit me të

[69] Mutefekun-alejhi.

Dërguarin e Allahut paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të e pa dyshim se kjo vlen për të gjithë besimtarët e jo vetëm për Umu Sinanin Allahu qoftë i kënaqur me te, kjo është një nga begatitë e Allahut nga bujaria dhe bamirësia e Tij mbi robërit e tij të përkushtuar.[70]

**19 – Ai që e agjëron Ramazanin llogaritet prej njerëzve të sinqertë dhe dëshmorëve,** duke u bazuar në hadithin e Amr ibn Murete el-Xhuhenijut Allahu qoftë i kënaqur me të, i cili thotë: Erdhi tek i Dërguari i Allahut një person nga Kudaja dhe i tha: O i Dërguari i Allahut, në qoftë se unë dëshmoj se nuk ka të adhuruar tjetër përveç Allahut dhe se ti je i Dërguari i Tij, t'i fal pesë kohët e namazit, ta jap zekatin, ta agjëroj muajin e Ramazanit dhe të falem gjatë tij, atëherë nga cilët lloj besimtarësh jam unë? – ia ktheu i Dërguari i Allahut paqa dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të: "*Je prej të sinqertëve dhe shehidave (dëshmorëve).*"[71]

**20 – Agjërimi i muajit të Ramazanit është shkak për të hyrë në xhenet**. Xhabiri Allahu qoftë i kënaqur me të na përcjell, se një person

---

[70] Shiko: Fethul bari ibn Haxher, 3/604.

[71] Ibn Hibani me numër 19, Ibn Huzejme, 3/340, me numër 2212, Albani ka thënë zinxhiri i hadithit është i mirë (Hashjetul- Albani ala sahih ibn Huzejme, 3/340).

e pyeti të Dërguarin e Allahut paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të dhe i tha: Sikur unë t'i fal pesë kohët e namazeve, ta agjëroj muajin e Ramazanit, ta llogaris hallallin hallall dhe haramin haram, të mos shtoj më tepër se kaq, a do të hyj në xhenet? – ia ktheu i Dërguari i Allahut paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të: "***Po***." - atëherë ai tha: Për Allahun, as nuk do të shtoj e as nuk do të pakësoj prej këtyre veprave.[72] Ky hadith tregon se një person, që kryen vetëm këto vepra, të cilat ia ka detyruar Allahu dhe largohet nga çdo gjë që Allahu ia ka ndaluar hyn në xhenet, kurse ai që i le veprat vullnetare-nafile ai humb vetëm mundësinë që të fitojë shpërblime akoma më të mëdha, prandaj kanë thënë, se ai person që i len vazhdimisht veprat vullnetare llogaritet si njeri i dobët në besimin e tij dhe ky person fillon t'i humbë cilësitë e njerëzve të drejtë, të cilëve u pranohet dëshmia. Kurse sa i përket fjalës së këtij njeriu: "Nuk shtoj as pakësoj nga këto vepra" mund të kuptohet: Veprimi sipas hallallit që njeriu të veprojë sipas sheriatit dhe gjërat që nuk i ndalohen, kurse haram është vepër e ndaluar në përgjithësi. Ndoshta mund

[72] Muslimi nr. 15.

të ketë pasur si qëllim të mos merret me nafile, për shkaku se ka qenë i zënë me Xhihad, apo me ndonjë vepër tjetër fetare, Allahu e di më së miri.

**21 – Kush falet gjatë Ramazanit me besim tek Allahu dhe shpreson në shpërblimin e Tij i falen mëkatet,** siç na përcjell Ebu Hurejra Allahu qoftë i kënaqur me të, se i Dërguari i Allahut paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të ka thënë: "*Kush falet gjatë Ramazanit me besim tek Allahu dhe shpreson në shpërblimin e tij i falen mëkatet e kaluara.*"[73]

Kur falet besimtari gjatë Ramazanit me bindje në atë për të cilën ka lajmëruar i Dërguari i Allahut paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të, shpreson shpërblim nga ana e Allahut, kërkon me këtë kënaqësinë e Tij dhe shpreson falje nga Ai, atëherë e arrin këtë shpërblim të madh.[74]

**22 – Muaji i Ramazanit është muaji i namazit të teravive** dhe se namazi i teravive me xhemat falet vetëm në Ramazan, siç dihet kjo nga i Dërguari i Allahu paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të, i cili doli një natë në

---

[73] Mutefekun-alejhi.
[74] Sherh Nevevi ala Sahihil-Muslim, 6/286.

errësirën e madhe të saj dhe u fal në xhami, kur e panë këtë të tjerët u falën pas tij. Njerëzit filluan që të flasin rreth kësaj çështje, gjë që rezultoi me rritjen e numrit në natën e dytë, pas asaj nate përsëri u bisedua kjo çështje dhe si pasojë lajmi u përhap edhe më shumë se më herët e kjo solli që në natën e tretë të ketë edhe më shumë njerëz që u falën me të Dërguarin e Allahut paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të. Derisa natën e katërt i Dërguari i Allahut paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të nuk doli t'ua falë namazin sahabëve, të cilët thoshnin: Namazi, namazi… Mirëpo ai përsëri nuk doli derisa erdhi koha e sabahut. Pasi mbaroi me faljen e sabahut u kthye nga sahabët dhe u tha: "*Mua nuk më ka mërzitur çështja juaj, mirëpo pata frikë se mos ju bëhet detyrim namazi i natës* (namazi i teravisë) *e ju të mos të keni mundësi ta falni atë.*", kjo ndodhi në Ramazan.[75]

Namazi i teravisë është: namaz i cili falet në Ramazan në fillim të natës dhe quhet "teravih", sepse në mes të katër rekateve bëhej pushim, këtë kufizim e argumentojmë me

[75] Mutefekun-alejhi.

hadithin e Aishes Allahu qoftë i kënaqur me te.[76]

**23 – Kush e fal teravinë me imam deri sa të mbarojë merr shpërblim sikur të ketë falur namaz tërë natën**, gjithsesi kjo është prej begative të Allahut. Përcillet nga Ebu Dherri Allahu qoftë i kënaqur me të, në lidhje me namazin gjatë Ramazanit, ku aty thuhet se i Dërguari i Allahut paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të ka thënë: "*Kush falet me imamin derisa të mbarojë imami Allahu ia shkruan këtij personi këtë, si namaz nate.*" Në një tjetër transmetim: "*…i shkruhet namaz nate i plotë.*"[77]

**24 – Muaji i Ramazanit është muaj i fitores** së besimtarëve mbi armiqtë e Islamit, p.sh. në luftën e Bedrit, ku siç dihet sahabët në këtë luftë ishin me numër shumë të vogël dhe me përgatitje shumë më të dobët se armiqtë e tyre, për këtë qëllim Allahu thotë në Kuran: "***Dhe më parë Allahu ju nxori ju fitimtarë në***

---

[76] Buhariu nr. 1147, Muslimi nr. 738, me këtë tekst: Falte katër rekate mos pyet për bukurinë e tyre dhe zgjatjen e tyre, pastaj falte katër rekate mos pyet për bukurinë e tyre dhe zgjatjen e tyre, pastaj falte tre rekate.

[77] Ahmedi 5/159, EbuDavudi nr. 1375. Nesaiu nr. 1605, Tirmidhiu nr. 807, Ibn Maxheh nr. 1327, Albani e ka bërë saktë në Sahih Sunen Nesai, 1/353, dhe në vende tjera.

***Bedër, kur ju ishit një forcë e vogël dhe e dobët. Kështu që kijeni shumë frikë Allahun, që të jeni me të vërtetë falënderues. Përkujto kur ti*** (o Muhamed) ***u the besimtarëve: A nuk mjafton për ju që Zoti juaj*** (Allahu) ***t'ju ndihmojë juve duke iu zbritur tre mijë melekë*** (engjëj)? ***Sigurisht, nëse qëndroni me durim dhe përkushtim, dhe nëse armiku vërshon e sulet mbi ju, Zoti juaj do t'ju ndihmojë me pesë mijë melekë me shenja të qarta që t'i dalloni. Allahu e bëri këtë vetëm e vetëm si mesazh përgëzues për ju dhe si qetësues për zemrat tuaja. Dhe nuk ka asnjë fitore vetëm se nga Allahu, i Gjithëfuqishmi, më i Urti Gjithëgjykues."***[78] Numri i sahabëve në këtë luftë ishte treqind e tridhjetë persona, zotëronin dy kuaj dhe shtatëdhjetë deve, e Allahu i ndihmoi kundrejt mushrikëve, të cilët ishin mbi një mijë ushtarë, kishin njëqind kuaj, shtatëqind deve dhe kjo përleshje ndodhi në muajin e Ramazanit në vitin e dytë sipas hixhretit. Gjithashtu Allahu i ndihmoi sahabët në betejën e çlirimit të Mekës, e cila ndodhi në muajin e Ramazanit në vitin e tetë të hixhretit, ku i Dërguari i Allahut paqja dhe mëshira e Allahut

[78] Ali Imran, 23-26.

qofshin mbi të e çliroi Meken pa luftë. Fitorja vjen nga Allahu e askush tjetër, pa dyshim që Allahu është në ndihmën e të dërguarve të Tij dhe në ndihmë të atyre që besuan, ishin të devotshëm dhe të përkushtuar në fenë e Tij.

I Lartëmadhërishmi thotë: *"…**dhe fitorja nuk vjen përpos se nga Allahu, më Krenari dhe i Urti.**"*[79] Në një ajet tjetër thotë: *"…**e Allahu do ta ndihmojë atë që e ndihmon Atë, Allahu është i Fuqishmi dhe më Krenari.**"*[80]

**25 – Ramazani është muaj në të cilin shtohet bujaria**, sepse i Dërguari i Allahut paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të ishte njeriu më bujar, kurse bujaria e tij shtohej edhe më shumë në Ramazan kur takohej me Xhibrilin alejhi selam, pra, bujaria e tij ishte më e lartë në çdo mirësi dhe në çdo vepër ai i ngjante erës që sjell shiun.[81]

**26 - Muaji i Ramazanit është muaji i studimit të Kuranit,** ngaqë Xhibrili alejhi selam e takonte të Dërguarin e Allahut çdo vit gjatë muajit të Ramazanit, kështu që çdo natë i mësonte Kuranin të Dërguarit të Allahut paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të. I Dër-

[79] Ali Imran, 26.

[80] Haxh, 40.

[81] Mutefekun-alejhi.

guari i Allahut paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të lexonte, kurse Xhibrili alejhi selam dëgjonte dhe e mësonte. Për këtë dëshmon fjala e Ibni Abasit Allahu qoftë i kënaqur me të, i cili thotë: *I Dërguari i Allahut paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të ishte njeriu më bujar, sidomos kur takonte Xhibrilin alejhi selam. Ai vinte për çdo natë të Ramazanit dhe e dëgjonte leximin e të Dërguarit të Allahut paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të*. Në një transmetim thuhet: *Kur e takonte i Dërguari i Allahut paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të Xhibrilin ishte më bujari në veprat e hajrit, ai i ngjante erës që sjell shiun.*[82]

Na përcjell nëna e besimtarëve Aishja nga Fatimja Allahu qoftë i kënaqur me te, e cila thotë: *Më tregoi i Dërguari i Allahut paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të një sekret, se Xhibrili ia mësonte Kuranin çdo vit, kurse këtë vit ma lexoi dy herë dhe me këtë shoh se më është afruar vdekja.*[83]

**27 – Muaji i Ramazanit është një prej shtyllave të Islamit**, nuk plotësohet e as nuk pranohet besimi i robit përpos se me të. Ibni Omeri na përcjell se i Dërguari i Allahut paqja

---

[82] Mutefekun-alejhi.

[83] Buhariu nr. 4998.

dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të ka thënë: *"Islami ngrihet mbi pesë shtylla: Dëshmia se nuk meriton të adhurohet askush tjetër përveç Allahut dhe se Muhamedi është i Dërguari i Tij, falja e namazit, dhënia e zekatit, agjërimi i Ramazanit dhe shkuarja në Haxh."*[84]

**28 – Muaji i Ramazanit është muaji i itikafit**- qëndrimit në xhami për të adhuruar Allahun me përkushtim ndaj Tij. Na përcjell Aishja, bashkëshortja e të Dërguarit të Allahut, e cila tregon: *"I Dërguari i Allahut paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të bënte itikaf në dhjetë netët e fundit të Ramazanit derisa ndërroi jetë, pas tij bënin itikaf gratë e tij."*[85]

Ebu Hurejra Allahu qoftë i kënaqur me të thotë: *I Dërguari i Allahut paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të e bënte itikafin e tij çdo vit gjatë muajit të Ramazanit në dhjetë ditët e fundit, kurse në vitin në të cilin vdiq ndenji njëzet ditë në itikaf."*[86] Ebu Hurejra Allahu qoftë i kënaqur me të thotë se Xhibrili ia mësonte Kuranin çdo vit Profetit paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të, kurse në vitin që vdiq ia mësoi Kuranin dy herë gjatë muajit të Ramazanit. *I*

---

[84] Mutefekun-alejhi.
[85] Mutefekun-alejhi.
[86] Buhariu nr. 2044.

*Dërguari i Allahut paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të në çdo muaj të Ramazanit e bënte itikafin në dhjetë ditët e fundit, kurse në vitin në të cilin vdiq ndenji në itikaf njëzet ditë.*[87] Pra qëllimi i njëzet ditëve është qëndrimi i dhjetë ditëve të mesme dhe dhjetë ditëve të fundit, ku të gjitha këto përbëjnë njëzet ditë.

**29 - Muaji i Ramazanit është muaji i përpjekjes për adhurim,** sepse Pejgamberi sal-Allahu alejhi ve selem gjatë dhjetë ditëve të fundit të ramazanit ishte aktiv në ibadet, si në asnjë kohë tjetër. Aishja radijallahu anha na përcjell dhe thotë: "*I Dërguari i Allahut sal-Allahu alejhi ve selem ishte aq aktiv në dhjetëshin e fundit të Ramazanit si asnjëherë më parë.*"[88] Gjithashtu Aishja radijallahu anha thotë: "*Kur hynin dhjetë ditët e fundit të Ramazanit i Dërguari i Allahut e ngjallte natën* (me ibadet), *i zgjonte edhe familjarët e tij, përpiqej shumë në adhurim dhe e shtrëngonte izarin e tij*."[89]

Kuptimi i fjalës "e shtrëngonte izarin e tij" do të thotë: ai mundohej dhe bënte ibadet shumë, disa kanë thënë është larguar nga marrëdhëniet intime me gratë e tij. Aishja radijallahu

[87] Buhariu nr. 4998.
[88] Muslimi nr. 1175.
[89] Mutefekun-alejhi.

anha thotë: I Dërguari i Allahut sal-Allahu alejhi ve selem ka thënë: "*Kërkojeni natën e Kadrit në netët tek gjatë dhjetëshit të fundit të Ramazanit.*", në një transmetim tjetër: "*Kërkoni natën e Kadrit në dhjetëshin e fundit të Ramazanit.*"[90] Ndonjëherë mund të jetë nata e Kadrit gjatë netëve çift, siç transmeton Ibn Abasi radijallahu anhu, se Pejgamberi sal-Allahu alejhi ve selem ka thënë: *Kërkoni në natën e njëzet e katërt.*"[91] Në një transmetim tjetër: "*Ajo është në dhjetëshin e fundit, ajo është pas nëntëve të kaluara apo shtatëve që kanë mbetur*.", do të thotë për natën e Kadrit, në një transmetim tjetër: "*Kërkoni në dhjetëshin e fundit të Ramazanit, nata e Kadrit qëndron në të nëntën, në të shtatën, dhe të pestën*."[92]

Sahabet radijallahu anhum i bënin përpjekjet e tyre më të mëdha në dhjetë netët e fundit të Ramazanit, për këtë qëllim Aishja radijallahu anha ka thënë: O i Dërguari i Allahut në qoftë se e di se në çfarë nate është nata e Kadrit çfarë të them?- Profeti sal-Allahu alejhi

---

[90] Buhariu nr. 2017, 2020.

[91] Buhariu nr. 2021, 2022.

[92] Buhariu nr. 2021, 2022.

ve selem tha: *"O Allah ti me të vërtetë je Falës Bujar e do faljen më fal mua."*[93]

**30- Prishja e agjërimit gjatë muajit të Ramazanit pa arsye nuk është njësoj me prishjen e agjërimeve të tjera**. Për këtë çështje na përcjell Ebu Umame radijallahu anhu, se Pejgamberi sal-Allahu alejhi ve selem ka thënë: *"Kur isha në gjumë më erdhën dy njerëz, më kapën për beli e më dërguan në një kodër të tmerrshme dhe më thanë: Ngjitu! Unë ju thashë: Nuk mundem.- Më thanë: Ne do ta lehtësojmë.- U ngjita dhe arrita në majë të kodrës, ku dëgjova disa zëra të fuqishëm. Pyeta: Ç'janë këto zëra?- U përgjigjën: Këto janë klithmat e banorëve të zjarrit.- Pastaj më dërguan te disa njerëz, të cilët ishin të varur nga këmbët e tyre, me gojë të copëtuara, nga të cilat u rridhte gjak. Pyeta: Kush janë këta?- U përgjigjën: Ata që bëjnë iftar para kohe."*[94]

Paqja dhe begatitë e Allahut qofshin mbi pejgamberin tonë Muhamedin, familjen, shokët e tij dhe mbi të gjithë ata që ndjekin rrugën e tij me mirësi deri në Ditën e Gjykimit.

---

[93] Tirmidhiu nr. 3513, dhe e ka bërë hadithin të mirë, dhe ka thënë hasenu-sahih, Albani e ka bërë sahih në Sahih sunen Tirmidhi ,3/446.

[94] Ibn Huzejme, Hakimi, 1/430, dhe 2/209, Albani e ka bërë të saktë në Sahih tergib ve terhib, 1/588.